## Ihsani (bamirësia)



**Përkufizimi:**

Fjala *ihsan* (الإحسان) gjuhësisht është *e kundërta e fjalës keqbërësi*.

Ndërsa, në terminologjinë fetare fjala *ihsan* domethënë: *"Të kesh parasysh mbikëqyrjen e Allahut në vetmi dhe në publik"*.

**Shtyllat e Ihsanit:**

Ihsani ka vetëm një shtyllë. Ajo është: "Ta adhurosh Allahun sikur po e sheh, ngaqë edhe pse ti nuk e sheh Atë, Ai të sheh ty."

**Llojet e ihsanit:**

Ihsani (mirësia) ndahet në dy lloje:

1. Mirësi ndaj krijesave, e cila shfaqet në katër gjëra:

a. Në pasuri. b. Në privilegj. c. Në dituri. d. Në trup.

2. Mirësi në adhurimin e Allahut, e cila ka dy shkallë:

E para: Shkalla e shikimit "ta adhurosh Allahun sikur po e sheh". Kjo është shkalla më e lartë.

E dyta: Shkalla e vëzhgimit dhe mbikëqyrjes "nëse ti nuk e sheh Atë, Ai të sheh ty".

**Argument për ihsanin është thënia e Allahut:**



**《Vërtet, Allahu është me ata që e kanë frikë dhe që janë punëmirë.》**[1]

2. Argument nga suneti kemi përgjigjen e Pejgamberit ﷺ kur e pyeti Xhibrili عليه السلام për ihsanin: *"Ihsani është ta adhurosh Allahun sikur po e sheh, ngaqë edhe pse ti nuk e sheh Atë, Ai të sheh ty."*[2]

[1] Sureja en-nahël, 128.
[2] Muslimi.

**LIDHJA NDËRMJET ISLAMIT, IMANIT DHE IHSANIT**

**Së pari: Kur përmenden këto tri çështje së bashku, atëherë ato kanë kuptime të veçanta:**

**a. Me fjalën *islam*, në këtë rast, kemi për qëllim:**

Veprat e dukshme.

**b. Me fjalën *iman* kemi për qëllim:**

Çështjet e padukshme.

**c. Me fjalën *ihsan* kemi për qëllim:**

Shkallën më të lartë të fesë.

**Së dyti: Kur përmenden këto tri çështje veçmas:**

a. Kur përmendet veçmas islami hyn në të edhe imani.

b. Kur përmendet veçmas imani hyn në të edhe islami.

c. Kur përmendet veçmas ihsani hyjnë në të edhe islami dhe imani.

